


“Dëgjojeni Emirin dhe bindjuni atij, edhe nëse goditet shpina juaj dhe merret pasuria juaj, dëgjoni dhe binduni”

# DOBËSIA, DHE INTERPRETIMI I SAKTË I KËTIJ HADITHI

Ebu Talut Hejtham Al Sejfudin

*"Dëgjojeni Emirin dhe bindjuni atij, edhe nëse goditet shpina juaj dhe merret pasuria juaj, dëgjoni dhe binduni"*

# DOBËSIA, DHE INTERPRETIMI I SAKTË I KËTIJ HADITHI

Autori: **Ebu Talut Hejtham Al Sejfudin**

Përktheu dhe përshtati: **Bejtul'Muhaxhirin**

Imam Muslimi transmeton këtë thënie:

وَحَدَّثَنِي مُحَمَّدُ بْنُ سَهْلِ بْنِ عَسْكَرٍ التَّمِيمِيُّ، حَدَّثَنَا يَحْيَى بْنُ حَسَّانَ، ح وَحَدَّثَنَا عَبْدُ اللَّهِ بْنُ عَبْدِ الرَّحْمَنِ الدَّارِمِيُّ، أَخْبَرَنَا يَحْيَى، - وَهُوَ ابْنُ حَسَّانَ - حَدَّثَنَا مُعَاوِيَةُ، - يَعْنِي ابْنَ سَلاَّمٍ - حَدَّثَنَا زَيْدُ بْنُ سَلاَّمٍ، عَنْ أَبِي سَلاَّمٍ، قَالَ قَالَ حُذَيْفَةُ بْنُ الْيَمَانِ قُلْتُ

Dhe Muhamed ibn Sehl ibn Askar et-Temimi më tregoi: Jahja ibn Hasani na tregoi neve Hā [1]: Dhe Abdullah ibn Abdi-Rrahman ed-Darimiu na tregoi neve: Jahja dhe ai është Ibn Hasan na informoi: Mu'avije, dhe ai është Ibn Selam, na tregoi neve: Zejd ibn Selam na tregoi neve: Në autoritetin e Ebu Selam i cili tha: Hudhejfe ibn el-Jeman ka thënë: Unë thashë:

يَا رَسُولَ اللَّهِ إِنَّا كُنَّا بِشَرٍّ فَجَاءَ اللَّهُ بِخَيْرٍ فَنَحْنُ فِيهِ فَهَلْ مِنْ وَرَاءِ هَذَا الْخَيْرِ شَرٌّ قَالَ نَعَمْ . قُلْتُ هَلْ وَرَاءَ ذَلِكَ الشَّرِّ خَيْرٌ قَالَ " نَعَمْ " . قُلْتُ فَهَلْ وَرَاءَ ذَلِكَ الْخَيْرِ شَرٌّ قَالَ " نَعَمْ " . قُلْتُ كَيْفَ قَالَ " يَكُونُ بَعْدِي أَئِمَّةٌ لاَ يَهْتَدُونَ بِهُدَاىَ وَلاَ يَسْتَنُّونَ بِسُنَّتِي وَسَيَقُومُ فِيهِمْ رِجَالٌ قُلُوبُهُمْ قُلُوبُ الشَّيَاطِينِ فِي جُثْمَانِ إِنْسٍ " . قَالَ قُلْتُ كَيْفَ أَصْنَعُ يَا رَسُولَ اللَّهِ إِنْ أَدْرَكْتُ ذَلِكَ قَالَ " تَسْمَعُ وَتُطِيعُ لِلأَمِيرِ وَإِنْ ضُرِبَ ظَهْرُكَ وَأُخِذَ مَالُكَ فَاسْمَعْ وَأَطِعْ

*"O i Dërguar i Allahut, me të vërtetë ne ishim në një të keqe, pastaj Allahu na solli një të mirë në të cilen gjendemi tani. A do të ketë ndonjë të keqe pas kësaj mirësie?"* Ai tha *"Po"*. Unë thashë *"Si?"* Ai tha *"Do të ketë udhëheqës që nuk do të veprojnë me udhëzimin tim dhe nuk do ta ndjekin Sunetin tim. Do të ketë në mesin e tyre burra që do të kenë zemrat e djajve në trupa të njerëzve"* Ai (Hudhejfe) tha: Unë i thashë *"Si duhet të veproj o i Dërguar i Allahut, nëse unë e arrij atë (të keqën)?"* Ai tha: *"Duhet të jesh i dëgjueshëm ndaj udhëheqësit dhe ti bindesh; edhe nëse të rreh shpinën dhe ta merr pasurinë; dëgjo dhe bindu."* [2]

---

1 *Hā: Muhadithët* vendosin këtë shkronjë në zinxhirin e tyre të transmetimit kur e përsërisin zinxhirin e njejtë por nga *Shujuhët* tjerë prej të cilëve kanë dëgjuar po të njëjtin *Hadith.*

2 Sahihu Muslimit (1,847)

Dhe ky hadith është dobësuar nga vetë Imam Muslimi. Kjo është e dukshme kur dikush shikon në hyrjen e “Sahihut” të tij, dhe shikon se si ai e ka transmetuar atë.

Pas përmendjes së kalibrit të transmetuesve prej të cilëve ka transmetuar Imam Muslimi ka thënë: “...pa përsëritje,përveç nëse vjen një vend që nuk mund ta lë pa e përsëritur për shkak të nje kuptimi shtesë, ose për shkak të një zinxhiri tjetër të transmetimit ndaj një transmetimi tjetër për shkak të dobësisë në të (zinxhirin)” [3]

Dhe Imam Muslimi transmeton këtë Hadith nën pikpyetje (pasi transmeton versionin tjetër autentik): siç thuhet

حَدَّثَنِي مُحَمَّدُ بْنُ الْمُثَنَّى، حَدَّثَنَا الْوَلِيدُ بْنُ مُسْلِمٍ، حَدَّثَنَا عَبْدُ الرَّحْمَنِ بْنُ يَزِيدَ بْنِ، جَابِرٍ حَدَّثَنِي بُسْرُ بْنُ عُبَيْدِ اللَّهِ الْحَضْرَمِيُّ، أَنَّهُ سَمِعَ أَبَا إِدْرِيسَ الْخَوْلاَنِيَّ، يَقُولُ سَمِعْتُ حُذَيْفَةَ بْنَ الْيَمَانِ، يَقُولُ كَانَ النَّاسُ يَسْأَلُونَ رَسُولَ اللَّهِ صلى الله عليه وسلم عَنِ الْخَيْرِ وَكُنْتُ أَسْأَلُهُ عَنِ الشَّرِّ مَخَافَةَ أَنْ يُدْرِكَنِي فَقُلْتُ يَا رَسُولَ اللَّهِ إِنَّا كُنَّا فِي جَاهِلِيَّةٍ وَشَرٍّ فَجَاءَنَا اللَّهُ بِهَذَا الْخَيْرِ فَهَلْ بَعْدَ هَذَا الْخَيْرِ شَرٌّ قَالَ " نَعَمْ " فَقُلْتُ هَلْ بَعْدَ ذَلِكَ الشَّرِّ مِنْ خَيْرٍ قَالَ " نَعَمْ وَفِيهِ دَخَنٌ " . قُلْتُ وَمَا دَخَنُهُ قَالَ " قَوْمٌ يَسْتَنُّونَ بِغَيْرِ سُنَّتِي وَيَهْدُونَ بِغَيْرِ هَدْيِي تَعْرِفُ مِنْهُمْ وَتُنْكِرُ " . فَقُلْتُ هَلْ بَعْدَ ذَلِكَ الْخَيْرِ مِنْ شَرٍّ قَالَ " نَعَمْ دُعَاةٌ عَلَى أَبْوَابِ جَهَنَّمَ مَنْ أَجَابَهُمْ إِلَيْهَا قَذَفُوهُ فِيهَا " . فَقُلْتُ يَا رَسُولَ اللَّهِ صِفْهُمْ لَنَا . قَالَ " نَعَمْ قَوْمٌ مِنْ جِلْدَتِنَا وَيَتَكَلَّمُونَ بِأَلْسِنَتِنَا " . قُلْتُ يَا رَسُولَ اللَّهِ فَمَا تَرَى إِنْ أَدْرَكَنِي ذَلِكَ قَالَ " تَلْزَمُ جَمَاعَةَ الْمُسْلِمِينَ وَإِمَامَهُمْ " . فَقُلْتُ فَإِنْ لَمْ تَكُنْ لَهُمْ جَمَاعَةٌ وَلاَ إِمَامٌ قَالَ " فَاعْتَزِلْ تِلْكَ الْفِرَقَ كُلَّهَا وَلَوْ أَنْ تَعَضَّ عَلَى أَصْلِ شَجَرَةٍ حَتَّى يُدْرِكَكَ الْمَوْتُ وَأَنْتَ عَلَى ذَلِكَ "

Muhamed ibn al-Mudhane më tregoi: El Uelid ibn Muslim na tregoi neve: Abdur-Rahman ibn Jezid ibn Xhabir na tregoi neve: Busr ibn Ubajdilah el Hadremi më tregoi se e ka ndëgjuar Ebu Idris el Havlanin duke thënë: Kam ndëgjuar Hudhejfe ibn el-Jemanin duke thënë:

3 Domethënë se Imami transmeton pa përsëritje përveç në raste kur ka shtesë në Hadith ose ndonjë dobësi si në rastin e këtij Hadithi. (sh.p)

“Njerëzit e pyesnin të Dërguarin e Allahut ﷺ për të mirën, ndërsa unë e pyesja për të keqen nga frika se do të më kaplon. Unë i thashë *“O i Dërguar i Allahut ne ishim në mes të injorancës (shirkut) dhe të keqës, dhe pastaj Allahu na e solli këtë mirësi (Islamin). A ka ndonjë të keqe pas kësaj mirësie?”* Ai tha: *“Po”*. Unë pyeta *“A ka ndonjë te mirë pas asaj të keqeje?”* Ai tha. *“Po, vetëm se në të do të ketë të keqija të fshehta.”* Unë pyeta *“Si do të jenë ato të këqija të fshehta?”* Ai tha: *“Njerëz të cilët do të marrin rrugë tjera kundrejt Sunetit tim dhe do të kërkojnë Udhëzim tjetër kundrejt Udhëzimit tim. Ju do ti njihni sendet e mira, si dhe sendet e këqija.”* Unë pyeta: *“A do të ketë ndonjë të keqe pas kësaj mirësie?”* Ai tha: *“Po, thirrësit për në dyert e Xhehenemit; kush ju përgjigjet atyre ata do ta hidhen në të (Xhehennem).”* Unë i thashë *“O i Dërguar i Allahut përshkruaji ata për ne.”* Ai tha: *“Po, ata janë njerëz me lëkurën tonë (ngjyrën) dhe ata flasin gjuhën tonë.”* Unë i thashë *“O i Dërguar i Allahut çfarë sugjeron të bëj nëse më arrin ajo kohë mua?”* Ai tha: *“Ju duhet të përmbaheni me trupin kryesor të Muslimanëve dhe me Imamin [4] e tyre”* Unë thashë *“E nëse ata nuk kanë trup të tyre kryesor (Muslimanët) e as udhëheqës?”* Ai tha: *“Ndaje vetën nga të gjithë ato fraksione (sekte, grupe), edhe (në qoftë se është nevoja të) kafshoje rrënjën e një peme, derisa vdekja të gjen ne atë gjëndje.”* [5]

Hadithi i parë që permendëm me shtesën:

“...Ai tha *“Duhet të jesh i dëgjueshëm ndaj Udhëheqësit dhe ti bindesh; edhe nëse të rreh shpinën dhe ta merr pasurinë; dëgjo dhe bindu.”*

---

4 Imamin e tyre legjitim,më saktësisht Halifen e Muslimanëve që udhëheq me Ligjin e Allahut në Shtet Islam. (sh.p)

5 *“Sahihu i Muslimit” (1847).* Gjithashtu *Buhariu në “Sahihun” e tij (3606 & 7084).* Gjithashtu *Ibn Maxheh në “Sunenin” e tij (3979)*

Është dobësuar gjithashtu edhe nga Imam ed-Darakutni, siç ka thënë: “Dhe Muslimi transmeton Hadithin nga Mu’avije Ibn Selami në autoritetin e Zejdit e ai në autoritetin e Ebu Selamit dhe ky i fundit në autoritetin e Hudhejfes… Dhe ky hadith, sipas mendimit tim është Mursel [6]. Ebu Selami nuk ka ndëgjuar nga Hudhejfe, e as prej nxënësve të tij që shkuan në Irak. (Kjo është kështu) sepse Hudhejfeja vdiq (disa) netë pas vrasjës së Uthmanit (Allahu qoftë i kënaqur me të). Dhe në të,përmban frazën “Hudhejfeja tha”, kjo tregon se është Hadith “Mursel”. [7]

Me fjalë të tjera ai (Ebu Selami) nuk tha se e ka ndëgjuar nga Hudhejfeja.

Dhe Ibn Haxher el-Askalani ka thënë për Ebu Selamin: “Ai ka transmetuar në formën Mursel nga Hudhejfeja, Ebu Dherri dhe të tjerë.” [8]

Gjithashtu edhe En-Neveviu e ka dobësuar Hadithin, duke thënë: “Ed-Darakutni ka thënë: “Sipas mendimit tim është Mursel” dhe Hadithi është sikur se ka thënë ed-Darakutni” [9]

Gjithashtu El-Uadi’i thotë: “Në këtë Hadith të Hudhejfes, ka një shtesë e cila nuk është ne Hadithin e tij tjetër që kanë rënë dakort dijetarët, dhe është fjala për shtesën “edhe nëse të rreh shpinën dhe ta merr pasurinë; dëgjo dhe bindu.”  Kështu që kjo shtesë është e dobët, sepse vjen në menyrë të shkëputur.” [10]

---

6 Ky është një transmetim i njërit prej tabi’inëve drejtpërdrejt nga Profeti ﷺ, pa qenë i pranishëm sahabiu në zinxhirin e këtij transmetimi.

7 *“El-Ilzamat uet-Tatabbu” nga ed-Darakutni faqe 181-182.*

8 *“Tehdhib et-Tehdhib” nga Ibn Haxher el-Askalani 10/296.*

9 *“El-Minhaxh Sherh Sahih Muslim ibn el-Haxhaxh” nga En-Neveviu 12/237.*

10 *“El-Ilzamat et-Tatabbu” faqe 182.*

## Sidoqoftë, sikur të ishte Hadithi autentik, cili është kuptimi i saktë i tij?

Ibn Hazmi thotë: “Sa për urdhërin e Pejgamberit ﷺ që të jemi të durueshëm për marrjen e pasurisë dhe rrahjen e shpinës nga ana e udhëheqësit, atëherë kjo është pa dyshim fjala për durimin kur Imami vepron drejtë (të rreh apo ta merr pasurinë me të drejtë). Dhe nuk ka dyshim se ne jemi të obliguar të jemi të durueshëm në këtë rast. Në fakt nëse dikush refuzon të durojë në këtë lloj rasti, qoftë edhe nëse pritet qafa e tij, ai është fasik që është i mosbindur ndaj Allahut سبحانه و تعالى.

Sidoqoftë, nëse bëhet në menyrë të gabuar, atëherë, Allahu na ruajtë, nga mendimi se i Dërguari i Allahut ﷺ do të na urdhëronte për këtë lloj durimi.
Argument për këtë është fjala e Allahut سبحانه و تعالى:

وَتَعاوَنوا عَلَى البِرِّ وَالتَّقوىٰ ۖ وَلا تَعاوَنوا عَلَى الإِثمِ وَالعُدوانِ

**“Ndihmohuni mes vete me të mira dhe në të mbara, e mosni në mëkate e armiqësi.”** [11]

Gjithashtu Ai سبحانه و تعالى thotë:

وَما يَنطِقُ عَنِ الهَوىٰ إِن هُوَ إِلّا وَحيٌ يوحىٰ

**“Dhe ai nuk flet nga mendja e tij. Ai (Kur’ani) nuk është tjetër pos shpallje që i shpallet.”** [12]

---

11 *El Maide Ajeti 2*
12 ***En-Nexhm ajetet 3-4***

Dhe Ai سبحانه و تعالى thotë:

وَلَو كانَ مِن عِندِ غَيرِ اللَّهِ لَوَجَدوا فيهِ اختِلافًا كَثيرًا

**“Sikur të ishte prej dikujt tjetër, përveç prej All-llahut, do të gjenin në te shumë kundërthënie.”** [13]

Kështu që, është e konfirmuar që çdo gjë që i Dërguari i Allahut ﷺ flet është shpallje prej Allahut عز وجل, dhe nuk ka kundërthënie në fjalët e Tij, asnjë konflikt e as përplasje.

Kjo pra është sikur që është, pa dyshim një gjë që çdo Musliman ka dituri mbi të se marrja e pa drejtë e pasurisë së Muslimanit apo Dhimiut [14] dhe rrahja e shpinës se tij padrejtësisht është mëkat, zullum dhe e ndaluar. I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*“Në të vërtetë gjaku juaj, pasuria juaj dhe nderi juaj janë të shenjta për ju.”* [15]

Pra, meqënëse nuk ka dyshim për këtë dhe as mosmarrveshje në mesin e Muslimanëve, nëse Muslimani lejon që pasuria e tij të merret padrejtësisht dhe të rrihet shpina e tij padrejtësisht duke qenë i aftë për të rezistuar në çfarëdo mënyre të mundshme, po e ndihmon atë në mëkat dhe zullum, dhe kjo është e ndaluar në Kur’an.” (Mbaron fjala e Ibn Hazmit) [16]

---

13 *En-Nisa ajeti 82*

14 Pabesimtar i cili jeton nën mbrojtjen e Shtetit Islam duke paguar tatim.

15 *Ahmedi në “Musnedin” e tij (18966), ibn Ebi Shejbeh ne “Musanefin” e tij (37162), ibn Maxheh në “Sunenin” e tij (3055), Tirmidhiu në “Xhami’un” e tij (3087) dhe Nesaiu në “Sunenin” (2159) në autoritetin e Amr ibn El-Ehuas.*

16 *“El-Fisal fil-Milali uel-Ahuai uen-Nihai” nga ibn Hazmi 4/133*

Dhe këtë kuptim, që Muslimani nuk duhet të bindet nëse ai rrihet padrejtësisht ose i merret pasuria pa kurrfarë të drejte, e ka demostruar sahabiu i ndershëm Abdullah ibn Amr ibn El-As (Allahu qoftë i kënaqur me të) kur Anbasah ibn Ebi Sufjan, i cili ishte drejtues në Taif nën Mu'avije ibn Ebi Sufjan donte të merrte një pjesë të pasurisë tij, në mënyrë që të ristrukturonte një lumë për ujitje.

Transmetohet në autoritetin e Thabitit:

"Kur ndodhi rasti me Abdullah ibn Amr el-Asin dhe Anbasah ibn Ebi Sufjanin, ata u përgatitën për të luftuar. Kështu qe Halid ibn El-As shkoi te Abdullah ibn Amr ibn El-Asi për ta bindur mos të vepronte ashtu. Abdullah ibn Amr El-As i tha: *"A nuk je në dijeni se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Kush vdes duke e mbrojtur pasurinë e tij është Shehid."* [17]

Sa për atë, që disa kanë përmendur, se ka konsensus (ixhma) që mbrojtja e vetës dhe pasurisë deri në vdekje nuk zbatohet kur është nje autoritet (udhëheqës, drejtues) që bënë zullumin, atëherë themi se kjo është e pa bazë dhe shihet qartë se nje Sahabi e ka konsideruar të lejueshme një gjë të tillë (pra nuk ka ixhma).

Dhe Allahu e di më së miri.

Hejtham Al Sejfudin

17 *Ahmedi në "Musnedin" e tij (6922) dhe Muslimi në "Sahihun" e tij (141)*

